[Fjalor juridik nga kriminalistika]

**Agrafia** është humbja e aftësisë së personit për të shkruar.
eng/en: agraphia

**"Akti i freskët"** nënkupton veprën penale e cila është zbuluar në momentin e kryerjes së saj apo menjëherë pas kryerjes.
eng/en: fresh act

**Alibi** është provë mbi mospraninë e personit të dyshimtë në vendin e ngjarjes në kohën e kryerjes së veprës penal.
eng/en: alibi

**Antropometria** është metodë për regjistrimin dhe identifikimin e personave, në bazë të matjeve kockore të trupit të tyre, si gjatësisë së shtatit, gjatësisë dhe gjerësisë së kokës, gjatësisë së ekstremiteteve, gishtërinjve dhe pjesëve të tjera të trupit.
eng/en: anthropometry

**Balistika e brendshme** është degë e balistikës e cila merret më lëvizjen e predhës brenda tytës së armës së zjarrit, të shtyrë nga trysnia e gazrave të barotit.
eng/en: interior ballistics

**Balistika e jashtme** është degë e balistikës, që merret me lëvizjen e predhës pasi të dalë nga gryka e tytës, kur ndaj kësaj predhe ushtron ndikim gravitacioni i tokës dhe rezistenca e ajrit.
eng/en: external ballistics

**Balistika kriminalistike** është disiplinë shkencore që studion metodat dhe mjetet teknike shkencore për zbulimin, fiksimin, ekzaminimin e gjurmëve të lëna nga armët e zjarrit dhe municioni i përdorur, më qëllim të identifikimit të tyre.
eng/en: criminalistic ballistics

**Ballafaqimi paraqet** veprimin me të cilin njëkohësisht merren në pyetje, dy persona që janë marrë në pyetje edhe më parë, në lidhje me faktet e rëndësishme për të cilat kanë dhënë deklarata të ndryshme dhe kundërthënëse.
eng/en: confrontation (criminalistics)

**Corpora Delicti** është sendi i cili ka çfarëdo lidhjeje me veprën penale, qoftë si mjet i kryerjes, send gjurmëlënës, send gjurmë marrës, send që rezulton nga vepra penale, send- objekt i veprës penale.
eng/en: corpora delikti

**Daktiloskopia** është metodë për regjistrimin dhe identifikimin kriminalistik të personave në bazë të studimit, krahasimit dhe klasifikimit të figurave të vijave papilare në lëkurën e gishtërinjve, pëllëmbëve dhe shputave të njeriut.
eng/en: fingerprinting

**Daktiloskopia hetimore** është degë e daktiloskopisë e cila merret me identifikimin e kryerësve të panjohur të veprave penale, në bazë të krahasimit të gjurmëve individuale të gishtrinjëve të personave të caktuar me gjurmët e gishtrinjëve të gjetura në vendin e ngjarjes.
eng/en: investigative fingerprinting

**Daktiloskopia regjistruese** është degë e daktiloskopisë e cila në përgjithësi merret me identifikimin e personave dhe të kufomave të panjohura, në bazë të krahasimit të njëkohësishëm të gjurmëve të të dhjetë gishtrinjëve të subjektit, identiteti i të cilit vërtetohet.
eng/en: recording fingerprinting

**"Dorëza e parafinës"** është test për fiksimin e gacërave të barotit që mbesin në dorën nga e cila është shtier me armë të zjarrit, me përdorimin e parafinës së shkrirë.
eng/en: paraffin gloves

**Eideza** është aftësia e personit për vrojtimin dhe mbajtjen mend në shkallë (nivel) shumë të lartë të personave, dukurive, objekteve dhe të ngjarjeve të përceptuara.
eng/en: eidetic

**Evidenca MOS** është evidencë për regjistrimin e veprave penale dhe kryesve të tyre nga ana e policisë, sipas mënyrës së kryerjes së veprës penale.
eng/en: MOS record

**Falsifikimi i dokumenteve** është paraqitja e rrethanave të rreme në dokument ose përpilimi i një dokumenti krejtësisht të rremë si dhe përdorimi i atij dokumenti për realizimin e ndonjë të drejtë të cilën personi nuk e gëzon me ligj.
eng/en: falsification of documents

**Foto-roboti** është përpilimi i portretit të përsonit në bazë të thënieve të dëshmitarit ose të të dëmtuarit, duke i radhitur pjesë të fotografive (flokëve, ballit, fytyrës, gojës, hundës etj.) që janë prerë më parë nga fotografitë e përsonave të tjerë dhe janë sistemuar në albume apo mbajtëse të posaçme.
eng/en: photo-robot

**Fotografia sekrete** është fotografimi i personave, objekteve dhe ngjarjeve, në rastet kur as personat që fotografohen e as personat e tjerë nuk e shohin (vërejnë) një gjë të tillë.
eng/en: confidential (secret) photo

**Fotografia kriminalistike** paraqet çdo fotografi e cila përdoret (shfrytëzohet) për parandalimin, zbulimin dhe ndriçimin e veprës penale dhe kryesit të saj.
eng/en: criminalistic photography

**Fotogrametria** është teknika e fotografisë e cila mundëson matjen e të gjitha dimensioneve dhe largësive (distancave) të nevojshme për përpilimin e skicës së vendit të ngjarjes.
eng/en: photogrammetry

**"Gjendja flagrante"** paraqet zënjën e personit në kryerje e sipër të një vepre penale, zënjën gjatë ndjekjes menjëherë pas kryerjës së veprës penale, zënjën me sende dhe prova materiale nga të cilat shihet se e ka kryer veprën penale.
eng/en: flagrant state

**Gjurmët latente** të vijave papilare janë gjurmë të lëna nga gishtërinjët e duarëve të njeriut, që janë të padukshme për syrin e njeriut, e të cilat për tu bërë të dukshme duhet të "ngacmohen" me substanca dhe preparate të ndryshme.
eng/en: latent fingerprints

**Hakeri** është personi i cili futet në sistemin e huaj kompjuterik në mënyrë të paautorizuar me qëllim të sigurimit të të dhënave të mbrojtura në mënyrë të posaçme por edhe për manipulimin dhe asgjësimin e tyre.
eng/en: hacker

**Holografia** është fotografimi i bërë me shfrytëzimin e burimeve të rrezeve lazër, që mundësojnë regjistrimin tredimensional të objektit i cili fotografohet.
eng/en: holography

**Identi-kiti** është përpilimi i portretit të përsonit (me kombinimin pllakave të shumta të celuloidit në të cilat janë të vizatuara pjesët e tipeve të ndryshme të fytyrave), duke i vendosur këto pllaka njërën mbi tjetrën dhe lëvizur ato në të gjitha drejtimet, gjithnjë derisa nuk fitohet portreti i përsonit që kërkohet.
eng/en: identikit

**Identifikimi kriminalistik** është procedurë e vërtetimit të njejtësisë së personave, sendeve dhe kufomave të panjohura.
eng/en: criminalistic identification

**Indicjet,** janë faktet të cilat tregojnë për ekzistimin e veprës penale dhe për lidhmërinë e afërtë apo të largët të kësaj vepre me një person të caktuar.
eng/en: clues

**Individualiteti i vijave papilare** nënkupton që vijat papilare formojnë në çdo gisht të njeriut figurën e vet, që ndryshon nga të gjitha figurat që formohen në gishtrinjët e atij por edhe të personave të tjerë.
eng/en: uniqueness of friction ridges

**Informanti** është personi i cili mund të japë të dhëna të nevojshme lidhur me veprën penale dhe kryerësin e veprës penale.
eng/en: informant

**Kallëzimi anonim** është kallëzimi mbi veprën penale dhe kryerësin, i cili nuk përmban identitetin e ushtruesit të këtij kallëzimi.
eng/en: anonymous report

**Karakteri** është sistemi i tipareve dhe vetive të personalitetit të cilat ndikojnë në veprimin e individit ndaj vlerave morale dhe njerëzore të shoqërisë.
eng/en: character

**Kiroskopia** është metodë për regjistrimin dhe identifikimin e personave në bazë të gjurmëve të vijave papilare (shenjave) që gjenden në pëllëmbët e duarëve.
eng/en: ciroscopy

**Kontrollimi i personit** është masë operativo taktike që konsiston në shikimin sistematik nga ana e policisë të trupit, teshave dhe sendeve që ndodhen tek i ndaluari, i arrestuari ose personi tjetër i dyshimtë.
eng/en: search of a person

**Kontrollimi në grup** nënkupton kontrollimet e bëra brenda kohës së njejtë, në procedurë të njejtë në disa lokacione të ndryshme, të cilat ndërmjet vedi janë të ndara fizikisht.
eng/en: group search

**Kriminalisti** është personi me aftësi të caktuara profesionale i cili e zbaton kriminalistikën për parandalimin, zbulimin dhe ndriçimin e kriminalitetit, si p.sh. punëtori i policisë, hetuesi, prokurori, eksperti.
eng/en: criminalistic expert

**Kriminalistika preventive** është kriminalistika e cila përsosë metodat dhe mjetet ekzistuese dhe zbulon metoda të reja për parandalimin e kriminalitetit.
eng/en: preventive criminalistics

**Kriminalistika represive** është kriminalistika e cila përsos metodat dhe mjetet ekzistuese dhe zbulon metoda të reja për zbulimin, hetimin dhe ndriçimin e veprave penale.
eng/en: repressive criminalistics

**Kriminaliteti ekologjik** nënkupton të gjitha veprimet e drejtuara në rrezikimin dhe dëmtimin e ambientit jetësor, të cilat janë të inkriminuara si vepra penale në dispozitat penalo-juridike të vendit të caktuar.
eng/en: ecological criminality

**Makrofotografia** është lloj i fotografisë me ndihmën e të cilës në negativin e saj fitohen (paraqiten) detajet dhe gjurmët e imëta në përmasa të mëdha
eng/en: macrophotography

**Mikrofotografia** është lloj i fotografisë me ndihmën e të cilës në negativin e saj, fitohet(shfaqet) zmadhimi (rritja) shumë i madh i detajeve dhe gjurmëve më të imëta të fotografuara.
eng/en: microphotography

**Mikrogjurmët** janë formime tërësore lëndore pak të dukshme ose të padukshme me sy të lirë të njeriut të lëndëve të ndryshme, si dhe shenjat e veprimit fizik që kanë rëndësi për sqarimin e rrethanave dhe zgjidhjen e çështjes penale.
eng/en: trace evidence

**Ndotja e ambientit jetësor** është ndryshimi kualitativ dhe kuantitativ i veçorive fizike, kimike dhe biologjike të komponentave kryesore (ajrit, tokës, ujit, ushqimit) të ambientit jetësor, që sjell deri te çrregullimi i ligjëshmërive të ekosistemit.
eng/en: environment pollution

**Odorologjia kriminalistike** është shkenca e cila studion erërat me qëllim të zbulimit dhe identifikimit të personave në bazë të individualitetit të erës së tyre.
eng/en: criminalistic odorology

**Parada e identifikimit** është metodë për regjistrimin e përsonave, e cila konsiston në vrojtimin dhe njohjen e drejtpërdrejt të kriminelëve- recidivistëve të radhitur, nga ana e nëpunësve policor me përvojë.
eng/en: identity parade

**Parimi i diskrecionit** është parimi i punës së kriminalistit, sipas të cilit për masat operativo taktike që janë planifikuar për tu ndërmarrë nga ana e organit procedues, në një rast konkret kriminalistik, duhet kenë dijeni vetëm punëtorët kompetent të organit procedues.
eng/en: principle of confidentiality

**Pedoskopia** është metodë për regjistrimin dhe identifikimin e përsonave në bazë të gjurmëve të vijave papilare (shenjave) që gjenden në shputat e këmbëve të njeriut.
eng/en: pedoscopy

**Pirromani** është personi i cili ndien kënaqësi shpirtërore dhe erotike me shkaktimin (ndezjen) e zjarrit.
eng/en: pyromaniac

**Portreti verbal** përshkrimi i pamjes së jashtme të kokës së njeriut (trupit) në bazë të sistemit shkencor të caktuar paraprakisht më qëllim të identifikimit të tij.
eng/en: verbal portrait

**Prita** është shpërndarja e fshehtë e punëtorëve operativ të policisë, në vendin e caktuar ku do të kalojë kryerësi i veprës penale, me qëllim të heqjës së tij nga liria në mënyrë të befasishme.
eng/en: ambush

**Pyetjet plotësisht disjunktive** janë pyetje të cilat nuk japin mundësi tjetër (personit i cili mirret në pyetje) për përgjegjje përveç të përgjëgjjes me "po" apo "jo".
eng/en: completely leading questions

**Përceptimi** është proces psikik përmes të të cilit përsoni pasqyron në vetëdijën e vet sendin, objektin apo dukurinë e cila vepron drejpërdrejt në organet e shqisave të tij.
eng/en: perception

**Përgojimet;** të përfolurit publik paraqesin përhapjen e lajmeve për ndonjë person si kryerës të veprës penale, duke mos e ditur se janë të vërteta apo jo dhe se kush i ka përfolur ato (lajme).
eng/en: vilification; public gossip

**"Qeni elektronik"** është një aparat elektronik, tek i cili aktivizohet mekanizmi sinjalizues përmes regjistrimit të lëvizjeve të cilit do trup në shpejtësi më të madhe se 10 cm/sek, në largësi prej 5 metrave.
eng/en: electronic dog

**Qitja** me puthitje është lloj i qitjes gjatë të cilës, gryka e tytës së armës së zjarrit në momentin e qitjes, është e puthitur me sipërfaqën e objektit në të cilin shtihet.
eng/en: contiguous shot

**Racia** kryhet përmes mbylljes së të gjitha hyrje daljeve në një vend të caktuar nga ana e punëtorëve operativ të policisë, me qëllim të heqjes së lirisë të personave dhe kategorive të njerëzve të caktuar.
eng/en: curfew

**Regjistrimi kriminalistik** është mbledhja dhe radhitja sistematike e të dhënave mbi personat, sendet dhe ngjarjet, për shfrytëzimin e tyre operativ me qëllim të identifikimit të përsonave, sendeve dhe ndriçimit të veprave penale.
eng/en: criminalistic record

**Sekuestrimi i sendeve** apo marrja e përkohshme e sendeve është një veprim procedural që konsiston në marrjen për ruajatje të sendeve dhe mjeteve që kanë lidhje apo i përkasin veprës penale, nga ana e organit procedues.
eng/en: sequestration of property

**Shpallja** është mjet për gjurmim, që lëshohet në rastet kur kërkohen të dhëna lidhur me corpora deliktin, kur kërkohet vet corpora delikti, kur duhet identifikuar kufomën e panjohur, respektivisht duhet gjetur personin e zhdukur pa lënë gjurmë.
eng/en: circular

**Simulimi** është paraqitja e qëllimtë e sëmundjeve dhe të metave psikofizike, të cilat nuk i ka nga ana e personit i cili merret në pyetje.
eng/en: pretending

**Simulimi i veprës penale** nënkupton heshtjën dhe mbulimin e veprës penale përmes mënjanimit të gjurmëve faktike të veprës dhe krijimit, shkaktimit apo vendosjes së gjurmëve të reja.
eng/en: simulation of criminal act

**Skicimi i vendit të ngjarjes** është vizatimi i thjeshtë me dorë të lirë i vendit të ngjarjes, nga ana e personit të autorizuar zyrtarë.
eng/en: sketching the crime scene

**Taktika kriminalistike** është degë e kriminalistikës e cila studion të gjitha format e veprave penale, mënyrat e kryerjes së tyre, motivet dhe qëllimet e kryerësve, njohuritë profesionale të tyre, shkathtësitë, doket, botëkuptimet, mënyrën e jetesës dhe psikologjinë e kryerësve, pastaj praktikën dhe organizimin e organeve të autorizuara për luftimin e kriminalitetit.
eng/en: criminalistic tactic

**Teknika hetimore** është degë e teknikës kriminalistike e cila merret me hulumtimin shkencoro- teknik, pastaj me studimin dhe trajtimin e gjurmëve dhe sendeve materiale të veprës penale.
eng/en: investigating technique

**Teknika kriminalistike** është degë e kriminalistikës që merret me zbulimin dhe përsosjen e e metodave më të përshtatshme tekniko-shkencore për regjistrimin dhe identifikimin e personave dhe të gjesendëve si dhe për gjetjen, sigurimin dhe trajtimin material të gjurmëve e të lendëve të veprave penale, me qëllim të ndriçimit të tyre.
eng/en: criminalistic technique

**Teknika operative** është degë e teknikës kriminalistike, që zhvillon metodat dhe mjetet bashkëkohore teknike eshkencore, të cilat zbatohen në punët operative me qëllim të mbledhjes dhe sigurimit të gjurmëve që ndihmojnë në zbulimin dhe ndriçimin e veprës penale.
eng/en: operational technique

**Teknika regjistruese** është degë e teknikës kriminalistike e cila gjenë e përsos mjetet dhe metodat më të përshtatshme shkencore për regjistrimin dhe identifikimin tekniko- kriminalistik të përsonave, kufomave, sendeve dhe gjurmëve.
eng/en: recording technique

**Traseologjija** është disiplinë tekniko kriminalistike, e cila merret me problemet e zbulimit, sigurimit, fiksimit dhe trajtimit të gjurmëve materiale të veprave penale.
eng/en: traceology

**Tualetizim**i i kufomës paraqet spastrimin dhe regullimin e kufomës me përdorimin e mjeteve të ndryshme medicinale dhe kozmetike, me qëllim të njohjes dhe identifikimit të saj.
eng/en: corpse toiletry
**Veprimtaria e patrullimit** është masë operativo taktike që kryhet përmes vizitimit me plan dhe sistematik të një zone të caktuar nga ana e policisë në një periudhë të rregulltë kohore me qëllim të parandalimit dhe zbulimit të kriminalitetit.
eng/en: patrol activity

**Verifikimi i versionit** paraqet kalimin nga një gjendje e besueshme mbi veprën penale dhe kryesin në një gjendje e cila i përshtatet reales.
eng/en: verification of the version

**Vetëkallëzimi** nënkupton paraqitjën (denoncimi) me të cilën personi që e paraqet veprën penale e tregon vetën si kryerës të saj.
eng/en: self-report

**Vetëvrasja** është një akt patologjik me të cilin njeriu ia merr vetës jetën.
eng/en: suicide

**Vijat papilare** janë të thelluarat dhe të dalurat (kreshtat) e lëkurës në sipërfaqën e gishtrinjëve, pëllëmbës dhe shputave të këmbëve, që formojnë figura të caktura, të cilat janë të pandryshueshme dhe individuale për çdo përson.
eng/en: friction ridges